***Pyetja:*** "Te ne në xhami është mbajtur një program në të cilin kanë diskutuar djemtë të rinj me ata që janë më të shtyrë në moshë për hadithet e Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) rreth martesës dhe se ata duhet t'ua lehtësojnë rrethanat e martesës të rinjve. Kjo temë hapi shumë diskutime ku baballarët janë të interesuar më shumë për gjendjen dhe komoditetin e dy të martuarve, sidomos pas lindjes së fëmijëve.

Të rinjtë sot nuk e përfundojnë fakultetin vetëm se kur i mbushin 21 apo 23 vjet - për nxënësit e fakultetit të mjekësisë dhe nuk mund t'ju përballojnë harxhimeve të martesës, prandaj cila do të ishte këshilla juaj praktike me të cilët do t'i këshillonit shumë të rinj myslimanë në perëndim të cilët dëshirojnë ta plotësojnë gjysmën e besimit të tyre?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ...

**Së pari:** Diskutimi rreth çështjeve fetare dhe kalimi i kohës me këtë është prej gjërave më të dobishme me të cilat e angazhon njeriu veten e tij. Ngase kërkimi i diturisë është obligim dhe ibadet (adhurim), përderisa e kalon kohën e tij duke përfituar për vete dhe duke përfituar të tjerët nga ai. E nëse diskutuesit nuk kanë të qartë diçka atëherë, i drejtohen me pyetje dijetarëve.

**Së dyti:** Këshilla për ata që jetojnë në vendet jo islame është të shpërngulen në vendet islame ku nuk gjenden sprovat e dynjasë dhe e femrave që gjenden në ato vende dhe duhet që mes tyre pastaj të zgjedh vendet më të mira.

Dhe e këshillojmë ta lerë çdo ambient në të cilin frikësohet se devijon qoftë ai ambient banimi, pune apo studimi.

Dhe e këshillojmë ta shpejtoj martesën dhe të zgjedh gruan e mirë e cila nuk e rëndon me mehr (dhurata e martesës) të lartë e as me kërkesat e saj.

Dhe e këshillojmë që nëse nuk ka mundësi të martohet ta ruaj shikimin dhe dëgjimin e tij nga të ndaluarat dhe të mos shkoj në vendet e ndaluara e as të mos prekë atë që nuk e ka të lejuar ta prekë. Le t'i ndihmon vetes në këtë me namaz, agjërim, lutje dhe shoqëri të mirë dhe le të merret me atë që i bën dobi sikurse kërkimi i diturisë, mësimi përmendësh i Kuranit dhe thirrja në rrugë të Allahut, ngase nëse nuk e angazhon vetën tënde me respekt ndaj Allahut, të angazhon me mëkat ndaj Tij.

**Së treti:** Këshilla për përgjegjësit (kujdestarët) e të rinjve dhe të rejave është që të mos konsiderojnë studimet pengesë dhe barrierë për martesën.

Kur ka qenë martesa pengesë në arritjen e diturisë?! Bile realiteti dhe përvoja dëshmojnë të kundërtën, ngase martesa ndihmon në përkushtimin e mendjes dhe çiltërsinë e shpirtit . E mbi të gjitha përmes martesës nxiton të përmbush urdhrin e Pejgamberit (lavdërimi dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) për martesën e të rinjve.

Si dhe përgjegjësit nuk duhet t'i rëndojnë të rinjtë me shumë kërkesa të cilat llogariten si lloj luksi dhe teprimi dhe le të përkufizohen në kërkesat e tyre vetëm në atë që ka nevojë gruaja dhe shtëpia. Si dhe le ta dinë se martesa është prej shkaqeve të cilat sjellin rizkun – furnizimin.

Allahu i lartësuar thotë: *"Dhe martoni të pamartuarat (të pamartuarit) edhe robërit e robëreshat tuaja që janë të ndershëm e të ndershme. Nëse janë të varfër, All-llahu i begaton nga mirësitë e Tij, All-llahu është bujar i madh, i gjithëdijshëm."* (En Nur: 2)

*E Allahu e dinë më së miri*